# Gjykimi i Islamit ndaj sektit Behai dhe pasuesve të tij

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Akademia e Fikhut Islam – pranë Ligës Botërore Islame

**Përktheu:** Driton Lekaj

2011 - 1432

IslamHouse.com

# ﴿ حكم البهائية والانتماء لها ﴾

« باللغة الألبانية »

مجمع الفقه الإسلامي – لدى رابطة العالم الإسلامي

ترجمة: دريتون ليكاي

2011 - 1432

IslamHouse.com

Falënderimi i takon Allahut dhe lavdërimi e shpëtimi qofshin për atë që nuk ka profet pas tij, e më pas:

Këshilli i Akademisë së Fikhut ka shqyrtuar rreth sektit të Behaive, i cili është shfaqur në Iran në gjysmën e dytë të shekullit të kaluar. Këtij sekti i përkasin një grup njerëzish të cilët janë të përhapur nëpër vendet islame dhe të huaja deri më sot.

Këshilli ka shikuar atë që është shkruar dhe publikuar nga dijetarët dhe mendimtarët si dhe të tjerë që janë në dijeni me realitetin e këtij sekti, themelimin e tij, thirrjen, librat dhe jetëpërshkrimin e themeluesit të tij të quajtur: Mirza Husejn Ali El Mazenderani, që ka lindur më: 12 Nëntor 1817, si dhe është vënë në dijeni për veprimet e pasuesve të tij e më pas edhe pasardhësit të tij Abas Efendi i ashtuquajtur Abdul Beha si dhe me fraksionet e tyre fetare të cilat e organizojnë këtë sekt dhe aktivitetin e tij.

Pas bisedave dhe shqyrtimit, nga e ana e Këshillit, të shumë burimeve të sigurta, e të cilat i paraqesin vetë disa nga librat e behaive, Këshilli i Akademisë ka dalë me këtë konkluzë:

1. Behaizmi është fe e re e shpikur dhe është ngritur mbi themelet e Babeizmit e cila gjithashtu është një fe e re e shpikur. Atë e ka shpikur personi i ashtuquajtur Ali Muhamed, që ka lindur në tetor të vitit 1819, në qytetin e Shirazit. Fillimisht ka qenë i orientuar kah sufizmi filozofik sipas tarikatit "Shejhije" të cilin e ka shpikur shejhu i tij i devijuar, Kadhim Rushti, e që ka qenë pasardhës i të ashtuquajturit Ahmed Zejnud-din El Ahsai – udhëheqësit të tarikatit Shejhije. Ky i fundit pretendonte se trupi i tij është si ai i melekëve me natyrshmëri nga drita dhe ka përqafuar shumë mendime dhe legjenda të kota.

Ali Muhamedi ka ftuar në të njëjtat mendime të shehut të tij e pastaj është larguar prej tij dhe nuk është shfaqur. Pas një periudhe është shfaqur para njerëzve me një dukje të re sikurse ai është Ali

b. Ebi Talib për të cilin transmetohet nga i Dërguari i Allahut (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) se ka thënë: “Unë jam qyteti i dijes, ndërsa Aliu dera e tij.”, për këtë e ka emërtuar veten si “Bab” (Dera – arabisht). Ai më vonë ka pretenduar se është dera e Mehdiut të pritur, pastaj ka thënë se ai është vetë Mehdiu i pritur ndërsa kah fundi i jetës së tij pretendonte se është Zot për këtë e quajti veten “El Ala” (Më i larti).

Kur është rritur Mirza Husejn Ali El Mazenderani (i quajtur si Beha) - dhe ishte bashkëkohës i Bab -it – e ka pasuar Bab –in në thirrjen e tij. Por, pasi që ai u gjykua dhe u vra për shkak të mosbesimit dhe çrregullimit me devijimn e tij, Mirza Husejn Ali e shpalli veten si të porositur nga Bab –i për të qenë prijës i Babijinëve. Kështu ai u bë prijës i tyre dhe u quajt me emrin Behaud-din.

Pastaj ai erdhi me mendime të reja sa që shpalli se:

- “Të gjitha fetë kanë ardhur si parapërgatitje për shfaqjen e tij.
- Të gjitha fetë janë të mangëta dhe nuk i plotëson vetëm se feja e tij.
- Ai posedon cilësitë e Allahut dhe se ai është burim i veprave të Allahut.
- Emri më i shquar i Zotit - “Allah” është edhe emërtimi i tij.
- Ai synohet kur thuhet Zot i Botëve.
- Dhe sikurse që Islami ka anuluar fetë e mëparshme edhe Behaizmi e ka anuluar fenë Islame.”

Komenti i Bab- it dhe pasuesve të tij ndaj ajeteve Kuranore arrin kulminacionin e çudisë dhe fshehtësisë (batinizmit), duke i komentuar në pajtim me doktrinën e tij të poshtër. Ai pretendonte se ka autoritetin për të ndryshuar dispozitat e ligjeve hyjnore dhe për këtë ai shpiku adhurime përmes të cilave e adhurojnë pasuesit e tij.

Këshillit të Akademisë së Fikhut iu është bërë e qartë përmes citateve autentike që flasin për doktrinën e besimit Behaite se ajo bie ndesh tërësisht me Islamin e sidomos kur dihet se ajo është e

ngritur mbi themelet e idhujtarisë njerëzore ku pretendohet në hyjninë e Behaiut dhe fuqinë së tij për të ndryshuar ligjin islam, për këtë Këshilli ka vendosur njëzëri se: Behaitë dhe Babitë kanë dalur nga feja Islame dhe konsiderohen prej sekteve që e luftojnë atë dhe pasuesit e tyre janë mosbesimtarë dhe mosbesimi i tyre është i qartë dhe nuk mundtë interpretohet ndryshe.

Këshilli i paralajmëron muslimanët në të gjitha anët e tokës nga ky sekt kriminal dhe mosbesimtar dhe i thërret që ta luftojnë atë dhe të kenë kujdes prej tyre, sidomos kur kihet parasysh që shtetet kolonialiste e mbështetin atë për ta përçarë Islamin dhe muslimanët.

*E Allahut është i Vetmi që jep sukses ..*